WIKIPEDIA

# Gjuha italiane

**Gjuha Italiane** (Italisht: *lingua italiana*) është një gjuhë Italike e zhvilluar nga varianti fjorentin.

Është gjuha e 21-të më e folur në botë. Flitet nga 63,5 miljonë veta si gjuhë amëtare, kryesisht në Itali, San Marino, Vatikan, Zvicër (ku është edhe gjuhë zyrtare), Kroaci, Slloveni, Francë (me minoranca që gjenden afër Italisë), në shtetet ku gjenden emigrantë italianë (SHBA, Argjentine, Brazil). Është një nga gjuhët më të studjuara në botë për shkak të rëndësisë nderkombëtare, pasurinë kulurale dhe turismit. Është gjuha e huaj më e folur në Shqipëri.[1]

| Italisht | |
|---|---|
| **Italiano** | |
| **Shqiptimi** | [itaˈljaːno] |
| **Flitët në** | Itali, Zvicër, San Marino, Vatikan, Istria (Kroaci, Slloveni) |
| **Vendi** | Evropa jugore |
| **Folësit** | |
| **Përgjithshëm** | 85 milion |
| **Taksonomia** | |
| **Filogjeneza** | Gjuhët indo-evropiane<br>Gjuhët italike<br>Gjuhët romane<br>Toskan<br>**Italisht** |
| **Shkrimi** | Alfabeti latin |
| **Kodet e klasifikimit** | |
| **ISO 639-1** | it |
| **ISO 639-2** | ita |
| **ISO 639-3** | ita |
| **Glottolog** | ital1282 |
| **Linguasphere** | 51-AAA-q |

Shpërndarja e gjuhës italishte

## Përmbajtja



## Historia

### Lindja dhe zhvillimi i gjuhës

Si të gjitha gjuhët e tjera Italike, edhe italshtja është zhvilluar nga gjuha latine "vullgare" (e folur në gadishullin Italian jashte ambjentit fetar dhe shkollor).

Gjuha italjane vjen nga dialekti i toskanës, varianti i të cilës konsiderohej më e "pastër" dhe zonë nga e cila kanë ardhur shumë shkrimtarë italjanë, si Petrarca dhe i ati i gjuhes italjane, Dante Alighieri.

Gjëndja politike e Italisë, si një shtet shumë i copëtuar nga ana gjeografike vonoi standartizimin e gjuhës italjane, i cili ndodh në shekullin e 20-të. Në gjysmën e

1800-ës, më pak se 10 % e italisë fliste gjuhën Italiane. Në shtetin Italian kemi nje *continuum* gjuhësor dhe numëri i dialekteve diskutohet edhe në ditët e sotme.

Bashkimi gjuhësor ndodhi vetëm pas industrializimit, luftës së parë botërore, zhvillimin e valëve radiofonike, emigracioni nga jugu në veri dhe sidomos mbas përhapjes së televizorit.

# Shperndarja e gjuhës

## Në Itali

Sot italishtja përdoret nga shumica e popullsisë italiane nga të gjitha shtresat dhe përdoret i njëjti variant në kontekste zyrtare dhe në gjuhën e përditshme. Sipas ISTAT, në 2006 72,8 % e Italisë flet “vetëm italisht”, 19 % “italisht dhe dialekt” dhe 5,4 % “vetëm dialekt”. Është akoma i theksuar përdorimi i dialekteve të ndryshme sidomos në moshën e tretë. Më shumë se 92 % e popullsisë flet italisht.

## Jashtë Italisë

Gjuha italiane flitet nga 13 % e popullsisë së Bashkimit Evropian (në vënd të tretë mbas Anglishtes dhe Gjermanishtes. 3 % e flet si gjuhë të dytë.



Vendet italofone

## Në Shqipëri

Gjuha italiane njihet nga 73 % e popullsisë (1.600.000 njerëz), vendi i parë për popullsi.

# Shënime

1. ^ Simone 2010.

# Referimet


- Berloco, Fabrizio (2018). *The Big Book of Italian Verbs: 900 Fully Conjugated Verbs in All Tenses. With IPA Transcription, 2nd Edition* (https://books.google.com/books?id=DYynDwAAQBAJ&pg=PA3#v=onepage&q&f=false) (në anglisht). Lengu. ISBN 9788894034813.
- Palermo, Massimo (2015). *Linguistica italiana* (në italisht). Il Mulino. ISBN 9788815258847.
- Simone, Raffaele (2010). *Enciclopedia dell'italiano* (në italisht). Treccani.